

# Republika e Kosovës

**Republika Kosovo-Republic of Kosovo**

***Kuvendi - Skupština – Assembly***

Legjislatura V
*Sesioni pranveror*

Seanca e jashtëzakonshme e Kuvendit
S-040
Prishtinë, më 3 gusht 2015, ora 21:00

## P R O C E S V E R B A L

I SEANCËS SË JASHTËZAKONSHME TË KUVENDIT TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS E MBAJTUR MË 3 GUSHT 2015

Seancën e kryesoi, Kadri VESELI, kryetar i Kuvendit, ndërsa i ndihmoi nënkryetari Xhavit HALITI.

Kryetari i hapi punimet e Seancës së jashtëzakonshme të caktuar nga Kryesia e Kuvendit në marrëveshje me kryetarët e grupeve parlamentare, sipas kërkesës së kryeministrit të Republikës së Kosovës.

Kryetari tha se para se të procedojmë me rendin e ditës, ju njoftoj se për shqyrtimin e dy projektligjeve, të propozuara nga Qeveria, duhet të miratohet shmangia nga Rregullorja e Kuvendit.

Arsyetimin për shqyrtimin e dy projektligjeve në procedurë të përshpejtuar e paraqiti deputeti Ismet Beqiri.

Kryetari kërkoi deklarimin e kryetarëve të grupeve parlamentare.

Në lidhje me këtë çështje u deklaruan deputetët: Adem Grabovci, në emër të GP PDK; Slavko Simiq, në emër të GP LS; Danush Ademi, në emër të GP "6+", diskutimet e të cilëve janë dhënë të plota në transkript.

Kryetari hodhi në votim propozimin e lartpërmendur të deputetit Ismet Beqiri.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për -------------- 73,
Kundër ---------- 0,
Abstenime ------- 2.

Kryetari konstatoi se Kuvendi mori këtë:

**V E N D I M**

Për shmangie nga Rregullorja e Kuvendit për shqyrtimin e Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar dhe të Projektligjit për mbrojtjen Juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e specializuara

**I.** Shqyrtimi i Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar dhe i Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara bëhet me shmangie nga neni 56, paragrafi 1, neni 64, paragrafi 4, dhe neni 57, paragrafët, 1, 3, 5, 6, 8 dhe 9, të Rregullores së Kuvendit, si në vijim:

1. Shqyrtimi i parë i projektligjeve të bëhet në seancën e jashtëzakonshme më 3 gusht 2015, në orën 21:00.

2. Ngarkohet vetëm Komisioni Funksional për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit për shqyrtimin e projektligjeve të cekura në pikën I të këtij vendimi dhe Kuvendit t'ia paraqesë raportin me rekomandime për shqyrtim të dytë, më 3 gusht 2015, deri në orën 23:00

3. Shqyrtimi i dytë i projektligjeve të bëhet në seancën e jashtëzakonshme, më 3 gusht 2015, në orën 23:15.

Në vazhdim, Kuvendi zhvilloi punimet me këtë:

**Rend dite:**

1. Shqyrtimi i parë i Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar,

2. Shqyrtimi i parë i Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara

* * *

**1. Shqyrtimi i parë i Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar**

Kryetari e ftoi përfaqësuesin e Qeverisë së Republikës së Kosovës që para Kuvendit të paraqesë dhe arsyetojë Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar.

Ministri Hajredin Kuçi tha se procesi i finalizimit të këtyre projektligjeve që është bërë me themelimin e grupit teknik nga presidentja e Republikës së Kosovës, zonja Atifete Jahjaga, e cila e ka themeluar një grup teknik për ta shqyrtuar dokumentacionin që ka ardhur nga Bashkimi Evropian.

Ekipi teknik i ka mbajtur takimet e veta të rregullta dhe është konsoliduar edhe në aspektin e pikëpamjeve profesionale, por edhe në atë teknik dhe të gjitha propozimet e veta të parashtruara i ka bërë në koordinim të plotë me ekipin politik, ku ishte edhe presidentja e Republikës së Kosovës, kryetari i Kuvendit, kryeministri, zëvendëskryeministri dhe unë.

Gjatë gjithë kohës kemi qenë të kujdesshëm që t'i bëjmë veprimet që nuk e cenojnë zbardhjen e drejtësisë dhe veprimet e tilla, por njëkohësisht që të mbrohet sovraniteti i Republikës së Kosovës dhe ndryshimet e bëra të bëhen duke e ruajtur sovranitetin dhe strukturat institucionale dhe ligjore.

I kemi dhënë 11 propozimet të cilat i kemi shpërndarë më herët edhe në Komisionin për Çështje Legjislative, e po ashtu e kemi shpërndarë edhe në media të informimit publik dhe po ashtu më lejoni të theksoj se shumica e tyre nuk janë pranuar dhe me datën 29 maj e kemi pranuar dokumentin nga përfaqësuesi i SHBA-ve dhe BE-së, ku është thënë se versioni është final dhe i tillë duhet të konsiderohet.

Versioni që është para jush, është versioni i dërguar nga Bashkimi Evropian dhe i cili kërkohet nga ju që ta miratoni, deputetë të nderuar të Kuvendit të Kosovës.

Pastaj, kryetari e hapi debatin për shqyrtimin në parim të këtij projektligji.

Për këtë pikë të rendit të ditës diskutuan deputetët: Selvije Halimi, në emër të Komisionit për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit; Adem Grabovci, në emër të Grupit Parlamentar të PDK-së; Armend Zemaj, në emër të Grupit Parlamentar të LDK-së; Slavko Simiq, në emër të Grupit Parlamentar LS; Danush Ademi, në emër të Grupit Parlamentar "6+", si dhe Vjosa Osmani, Nait Hasani, nënkryetari Sabri Hamiti, Muhamet Mustafa, Latif Gashi, kryetari Kadri Veseli, ministri Hajredin Kuçi, Selvije Halimi dhe Armend Zemaj, diskutimet e të cilëve janë dhënë të plota në transkript.

Më tej, kryetari e hodhi në votim Projektligjin për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për --------------------- 73,
Kundër ---------------- 1,
Abstenime ------------ 0.

Kryetari konstatoi se Kuvendi mori këtë:

**V E N D I M**

1. Miratohet në parim Projektligji nr. 05/L-053 për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar.

2. Ngarkohet Komisioni për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit që ta shqyrtojë Projektligjin në pajtim me vendimin e Kuvendit, nr. 05-V-140, datë 03.08.2015 dhe Kuvendit t'i paraqesë raportin me rekomandime.

**1. Shqyrtimi i parë i Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara**

Kryetari e ftoi përfaqësuesin e Qeverisë së Republikës së Kosovës që para Kuvendit të paraqesë dhe arsyetojë projektligjin.

Ministri Hajredin Kuçi tha se kërkesa për miratimin e këtij projektligji ka dalë edhe nga iniciativa e deputetëve të Kuvendit të Republikës në mbledhjen e datës 23 prill 2014.

Duke u nisur nga parimi kushtetues se të gjithë qytetarët e Republikës së Kosovës janë të barabartë para ligjit dhe gëzojnë të drejtën për një gjykim të drejtë dhe mbrojtje juridike të domosdoshme, ligji në fjalë ka për qëllim mbështetje juridike, përkatësisht angazhim të mbrojtjes juridike për të akuzuarit potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara, mbrojtje kjo që do të konsiderohet mbrojtje e domosdoshme në përputhje me dispozitat e Kodit të Procedurës Penale të Republikës së Kosovës.

Këto dispozita do ta obligojnë shtetin, respektivisht Republikën e Kosovës, që të ofrojë mbrojtje juridike për angazhim të avokatëve dhe shpenzime tjera për anëtarët e familjes së ngushtë për të akuzuarit potencialë në proceset gjyqësore, në mbështetje të parimit të prezumimit të pafajësisë së cilitdo qytetar derisa të vendoset ndryshe me aktgjykim të formës së prerë.

Andaj, ligji në fjalë paraqet një parakusht për garantimin e barazisë së personave të akuzuar potencialë para kësaj gjykate dhe e drejtë kjo e garantuar edhe me ligjet tona në fuqi.

Po ashtu, më lejoni të them se mbikëqyrjen financiare të shpenzimeve do ta bëjë komisioni, respektivisht Komisioni për Buxhet dhe Financa.

Ju ftoj që ta miratoni edhe këtë projektligj.

Pastaj, kryetari e hapi debatin për shqyrtimin në parim të këtij projektligji.

Për këtë pikë të rendit të ditës diskutuan deputetët: Selvije Halimi, në emër të Komisionit për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit; Adem Grabovci, në emër të Grupit Parlamentar të PDK-së; Agim Ademaj, në emër të Grupit Parlamentar të LDK-së, Slavko Simiq, në emër të Grupit Parlamentar LS; Danush Ademi, në emër të Grupit Parlamentar "6+", si dhe nënkryetari Sabri Hamiti, Nait Hasani, Latif Gashi, Arben Gashi, ministri Hajredin Kuçi dhe nënkryetari Xhavit Haliti, diskutimet e të cilëve janë dhënë të plota në transkript.

Më tej, kryetari e hodhi në votim Projektligjin për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara.

Rezultati i votimit ishte, si vijon:

Për --------------------- 61,
Kundër ---------------- 10,
Abstenime ------------ 4.

Kryetari konstatoi se Kuvendi mori këtë:

# V E N D I M

1. Miratohet në parim Projektligji nr. 05/L-054 për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara.

2. Ngarkohet Komisioni për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregulloren e Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit që ta shqyrtojë Projektligjin në pajtim me vendimin e Kuvendit, nr. 05-V-140, datë 03.08.2015, dhe Kuvendit t'i paraqesë raportin me rekomandime.

Kryetari i mbylli punimet e kësaj seance në orën 22:35 minuta.

Kryetari i Kuvendit

**Kadri VESELI**

*E përgatiti:*
*Drejtoria për Çështje Plenare dhe Procedurale*